gjitha filozofitë e denja për këtë emër janë bazuar në këtë mendim. Njerëzit i kanë dhënë këtij Realiteti Substancial shumë emra - disa e kanë quajtur atë me termin Hyjni (nën shumë tituj). Të tjerë e kanë quajtur "Energjia e Pafund dhe e Përjetshme", të tjerë janë përpjekur ta quajnë "Materie" - por të gjithë e kanë pranuar ekzistencën e tij. Është e vetëkuptueshme se nuk ka nevojë për argument.

Në këto mësime ne kemi ndjekur shëmbullin e disa prej mendimtarëve më të mëdhenj të botës, të lashtë dhe modernë - Mjeshtrit Hermetikë - dhe e kemi quajtur këtë Fuqi Themelore - këtë Realitet Substancial - me emrin Hermetik "GJITHËSIA", të cilin term ne e konsiderojmë si më gjithëpërfshirësin nga shumë termat e përdorur nga Njeriu për ATË që tejkalon emrat dhe termat.

Ne pranojmë dhe mësojmë pikëpamjen e mendimtarëve të mëdhenj Hermetikë të të gjitha kohërave, si dhe të atyre shpirtrave të ndriçuar që kanë arritur nivele më të larta të qënies, të cilët të dy pohojnë se natyra e brëndshme e GJITHËSISË është e PANJOHUR. Kjo duhet të jetë kështu, sepse asgjë nga vetë GJITHËSIA nuk mund të kuptojë natyrën dhe qënien e saj.

Hermetistët besojnë dhe mësojnë se GJITHËSIA, "në vetvete", është dhe duhet të jetë gjithmonë e PANJOHUR. Ata i konsiderojnë të gjitha teoritë, hamëndjet dhe spekulimet e teologëve dhe metafizikanëve në lidhje me natyrën e brëndshme të GJITHËSISË, si vetëm përpjekjet fëmijërore të mëndjeve të vdekshme për të kuptuar sekretin e Pafundësisë. Përpjekje të tilla kanë dështuar gjithmonë dhe do të dështojnë gjithmonë, nga vetë natyra e detyrës.

Ai që ndjek kërkime të tilla udhëton rreth e rrotull në labirintin e mendimit, derisa humbet nga çdo arsyetim, veprim ose sjellje e arsyeshme dhe është krejtësisht i papërshtatshëm për punën e jetës. Ai është si ketri që vrapon furishëm rreth e rrotull rrotës së rutinës së kafazit të tij, duke udhëtuar gjithnjë e megjithatë duke mos arritur askund - në fund një i burgosur ende, dhe duke qëndruar pikërisht aty ku filloi.

Dhe akoma më mëndjemëdhenj janë ata që përpiqen t'i atribuojnë GJITHËSISË personalitetin, cilësitë, vetitë, karakteristikat dhe atributet e tyre, duke i atribuar GJITHËSISË emocionet, ndjenjat dhe karakteristikat njerëzore, madje deri në cilësitë më të vogla të njerëzimit, si p.sh. xhelozia, ndjeshmëria ndaj lajkave dhe lavdërimeve, dëshira për oferta dhe adhurime dhe të gjitha mbijetesat e tjera nga ditët e fëmijërisë së rracës. Ide të tilla nuk janë të denja për burrat dhe gratë e rritur, dhe po hidhen me shpejtësi.

(Në këtë pikë, mund të jetë e duhur për mua të deklaroj se ne bëjmë një dallim midis fesë dhe teologjisë - midis filozofisë dhe metafizikës. Feja, për ne, do të thotë ai realizim intuitiv i ekzistencës së GJITHËSISË, dhe marrëdhënies së dikujt me të; ndërsa Teologjia nënkupton përpjekjet e njerëzve për t'i atribuar personalitetin, cilësitë dhe karakteristikat e saj; teoritë e tyre në lidhje me çështjet, vullnetin, dëshirat, planet dhe dizenjimet e saj, si dhe marrjen e detyrës së "ndërmjetësve" midis tyre GJITHËSISË dhe njerëzve. Filozofia, për ne, do të thotë hetim pas njohjes së gjërave të ditura dhe të mendueshme; ndërsa metafizika nënkupton përpjekjen për ta çuar hetimin mbi dhe përtej kufijve dhe në rajone të panjohura dhe të pamendueshme, dhe me të njëjtën tendencë si ajo e Teologjisë. Dhe rrjedhimisht, si Feja ashtu edhe Filozofia nënkuptojnë për ne gjëra që kanë rrënjë në Realitet, ndërsa Teologjia dhe Metafizika duken si kallamishte të thyera, të rrënjosura në rërat e gjalla të injorancës dhe që nuk japin asgjë tjetër veç mosbesimit. Mbështetje e pasigurt për mëndjen ose shpirtin e Njeriut. Ne nuk insistojmë që studentët tanë t'i pranojnë këto përkufizime - ne i përmëndim ato thjesht për të treguar pozicionin tonë. Sidoqoftë, në këto mësime ti do të dëgjosh shumë pak për Teologjinë dhe Metafizikën.)

Por ndërkohë që natyra esenciale e GJITHËSISË është e Paditur, ka disa të vërteta të lidhura me ekzistencën e saj, të cilat mëndja njerëzore e gjen veten të detyruar t'i pranojë. Dhe një ekzaminim i këtyre raporteve përbën një subjekt të duhur hetimi, veçanërisht pasi ato pajtohen me raportet e të iluminuarit në planet më të larta. Dhe tani iu ftojmë në këtë hetim.

"AJO që është e Vërteta Foundamentale - Realiteti Substancial - është përtej emërtimit të vërtetë, por të URTËT e quajnë atë GJITHËSI." -Kybalion

"Në esencën e saj, GJITHËSIA është e PANJOHUR." -Kybalion

"Por, raporti i Arsyes duhet pritur me mikpritje, dhe të trajtohet me respekt." -Kybalion

Arsyetimi njerëzor, raportet e së cilës duhet t'i pranojmë për aq kohë sa mendojmë, na informon si më poshtë në lidhje me GJITHËSINË, dhe kjo pa u përpjekur të heqim vellon e Paditshmërisë:

(1) GJITHËSIA duhet të jetë GJITHÇKA QË NË VËRTETË ËSHTË. Nuk mund të ekzistojë asgjë jashtë GJITHËSISË, përndryshe GJITHËSIA nuk do të ishte GJITHËSI.

(2) GJITHËSIA duhet të jetë e PAFUNDME, sepse nuk ka asgjë tjetër për të përcaktuar, mbyllur, limituar, lidhur; ose kufizuar GJITHËSINË. Ajo duhet të jetë e Pafundme në Kohë, ose e PËRJETSHME, - duhet të ketë ekzistuar gjithmonë vazhdimisht, sepse nuk ka asgjë tjetër që ta ketë krijuar ndonjëherë, dhe diçka nuk mund të evoluojë kurrë nga asgjëja, dhe nëse do të ishte ndonjëherë "e paqtë", madje edhe për një moment, nuk do të "ishte" tani, - duhet të ekzistojë vazhdimisht përgjithmonë, sepse nuk ka asgjë për ta shkatërruar dhe nuk mund "të mos jetë", qoftë edhe për një moment, sepse diçka nuk mund të bëhet kurrë asgjë. Ajo duhet të jetë e Pafund në Hapësirë - duhet të jetë Kudo, sepse nuk ka vënd jashtë GJITHËSISË - nuk mund të jetë ndryshe veçse e vazhdueshme në Hapësirë, pa pushim, ndërprerje, ndarje ose ndërhyrje, sepse nuk ka asgjë për të ndërprerë, ndarë, apo ndërhyrë në vazhdimësinë e saj, dhe asgjë me të cilën të "plotësosh boshllëqet". Ajo duhet të jetë e Pafundme në Fuqi, ose Absolute, sepse nuk ka asgjë që ta limitojë, kufizojë, frenojë, lidhë, shqetësojë ose kushtëzojë atë -- ajo nuk i nënshtrohet asnjë Fuqie tjetër, sepse nuk ka një tjetër Fuqi.

(3) GJITHËSIA duhet të jetë E PANDRYSHUESHME, ose jo subjekt i ndryshimit në natyrën e saj reale, sepse nuk ka asgjë për të punuar ndryshime mbi të, asgjë në të cilën ajo mund të ndryshonte, as nga e cila mund të kishte ndryshuar. Asaj nuk mund t'i shtohet dhe as t'i zbritet nga; as duke u ngritur e as pakësuar; as duke u bërë më madhështore apo më e vogël në asnjë aspekt cfarëdoqoftë. Ajo duhet të ketë qenë gjithmonë, dhe duhet që gjithmonë të mbetet, pikërisht ajo që është tani – GJITHËSI -- nuk ka qënë kurrë, tani nuk është, dhe asnjëherë nuk do të jetë, dicka tjetër në të cilën ajo mund të ndryshojë.

GJITHËSIA duke qënë e Pafund, Absolute, e Përjetshme dhe e Pandryshueshme duhet të ndjekë se çdo gjë e fundme, e ndryshueshme, e përkohshme dhe e kushtëzuar nuk mund të jetë GJITHËSIA. Dhe për aq sa nuk ka asgjë jashtë GJITHËSISË, në Realitet, atëherë çfarëdo dhe cdo gjë e tillë e fundme duhet të jetë si Asgjë në Realitet. Tani mos u mjegullo, as mos u tremb - ne nuk po përpiqemi të të çojmë në fushën e Shkencës së Krishterë nën mbulesën e Filozofisë Hermetike. Ekziston një pajtim i kësaj gjëndjeje në dukje kontradiktore. Ji i durueshëm, do ta arrijmë atë në kohë.

Ne shohim rreth nesh atë që quhet "Materie", e cila formon themelin fizik për të gjitha format. A është GJITHËSIA thjesht Materie? Aspak! Materia nuk mund të manifestojë Jetën ose Mëndjen, dhe ndërsa Jeta dhe Mëndja manifestohen në Univers, GJITHËSIA nuk mund të jetë Materie, sepse asgjë nuk ngrihet më lart se burimi i saj - asgjë asnjëherë nuk manifestohet në pasojë që nuk është në shkak - asgjë nuk është evoluar si pasojë që nuk përfshihet si paraardhëse. Dhe më pas Shkenca Moderne na informon se në të vërtetë nuk ekziston diçka e tillë si Materia - që ajo që ne e quajmë Materie është thjesht "forcë ose energji e ndërprerë", domethënë, energji ose forcë me një shkallë të ulët vibracioni. Siç ka thënë një shkrimtar i kohëve të fundit "Materia është shkrirë në Mister". Edhe Shkenca Materiale e ka braktisur teorinë e Materies, dhe tani mbështetet në bazën e "Energjisë".

Atëherë; është GJITHËSIA thjesht Energji apo Forcë? Jo Energji apo Forcë siç materialistët i përdorin termat, sepse energjia dhe forca e tyre janë të

verbëra, gjëra mekanike, bosh nga Jeta apo Mëndja. Jeta dhe Mëndja nuk mund të evoluojnë kurrë nga Energjia apo Forca e verbër, për arsyen e dhënë pak më parë: "Asgjë nuk mund të ngrihet më lart se burimi i saj - asgjë nuk zhvillohet nëse nuk përfshihet - asgjë nuk shfaqet në efekt, përveçse nëse ajo është në shkak. Dhe kështu GJITHËSIA nuk mund të jetë thjesht Energji apo Forcë, sepse, nëse do të ishte, atëherë nuk do të kishte gjëra të tilla si Jeta dhe Mëndja në ekzistencë, dhe ne dimë më mirë se kaq, sepse ne jemi Gjallë dhe po përdorim mëndjen për të marrë parasysh pikërisht këtë pyetje, dhe po kështu edhe ata që pretendojnë se Energjia ose Forca është Gjithçka.

Çfarë ka atëherë më lartë se Materia ose Energjia që ne e dimë se është ekzistuese në Univers? JETA DHE MËNDJA! Jeta dhe Mendja në të gjitha shkallët e tyre të ndryshme të shpalosjes! "Atëherë," pyet ti, "a do të thuash se GJITHËSIA është JETA dhe MËNDJA?" Po! dhe Jo! është përgjigja jonë. Dhe nëse me Jetë dhe Mëndje ti do të thoje ne siç ne të varfërit e vegjël i njohim ato, ne themi Jo! GJITHËSIA nuk është ajo! "Por çfarë lloj Jete dhe Mëndje do të thuash?" ti pyet.

Përgjigja është "MËNDJE E GJALLË", aq sa më e lartë se ajo që të vdekshmit e njohin me ato fjalë, pasi Jeta dhe Mëndja janë më të larta se forcat mekanike, ose materia - MËNDJE E GJALLË E PAFUNDME sic krahasohet me "Jetën dhe Mëndjen" e fundme. Ne nënkuptojmë atë që shpirtrat e ndriçuar nënkuptojnë kur shqiptojnë me nderim fjalën: "SHPIRT!"

" GJITHËSIA " është Mëndja e Gjallë e Pafundme - Të Ndriçuarit e quajnë atë SHPIRT!

KAPITULLI 5

# UNIVERSI MENDOR

"Universi është Mendor - i mbajtur në Mëndjen e GJITHËSISË." -Kybalion

GJITHËSIA është SHPIRT! Por çfarë është Shpirti? Kësaj pyetjeje nuk mund t'i jepet përgjigje, për arsye se përkufizimi i saj është praktikisht ai i GJITHËSISË, i cili nuk mund të shpjegohet apo përkufizohet. Shpirti është thjesht një emër që njerëzit i japin konceptit më të lartë të Mëndjes së Gjallë të Pafundme - do të thotë "Esenca e Vërtetë" - do të thotë Mëndje e Gjallë, aq superiore në Jetë dhe Mendje sic ne i njohim ato, pasi këto të fundit janë superiore ndaj Energjisë dhe Materies mekanike. Shpirti e kapërcen kuptimin tonë, dhe ne e përdorim termin thjesht që të mund të mendojmë ose flasim për GJITHËSINË. Për qëllime të mendimit dhe të kuptuarit, ne jemi të justifikuar të mendojmë për Shpirtin si Mëndje e Gjallë e Pafundme, në të njëjtën kohë duke pranuar se nuk mund ta kuptojmë plotësisht atë. Ne ose duhet ta bëjmë këtë ose të ndalojmë së menduari fare për këtë çështje.

Le të vazhdojmë tani me një shqyrtim të natyrës së Universit, në tërësi dhe në pjesët e tij. Çfarë është Universi? Ne kemi parë se nuk mund të ketë asgjë jashtë GJITHËSISË. Atëherë a është Universi GJITHËSIA? Jo, kjo nuk mund të jetë, sepse Universi duket se përbëhet nga SHUMË, dhe po ndryshon vazhdimisht, dhe në mënyra të tjera nuk përputhet me idetë që ne jemi të detyruar të pranojmë në lidhje me GJITHËSINË, siç u tha në mësimin tonë të fundit. Atëherë nëse Universi nuk është GJITHËSIA, atëherë ai duhet të jetë Asgjë - i tillë është përfundimi i pashmangshëm i mëndjes në mendimin e parë. Por kjo nuk do të kënaqë pyetjen, sepse ne jemi të ndjeshëm për ekzistencën e Universit. Atëherë nëse Universi nuk është as GJITHËSIA, as Asgjë, çfarë mund të jetë ai? Le ta shqyrtojmë këtë pyetje.

Nëse Universi ekziston në fund të fundit, ose duket se ekziston, ai duhet të rrjedhë në një farë mënyre nga GJITHËSIA -- ai duhet të jetë një krijim i GJITHËSISË. Por pasi diçka nuk mund të vijë kurrë nga hiçi, nga çfarë mund ta kishte krijuar GJITHËSIA atë? Disa filozofë i janë përgjigjur kësaj pyetjeje duke thënë se GJITHËSIA krijoi Universin nga vetvetja - domethënë nga qënia dhe substanca e GJITHËSISË. Por kjo nuk do të bëjë, sepse GJITHËSIA nuk mund të zbritet, as të ndahet, siç e kemi parë, dhe përsëri nëse është kështu, a nuk do të ishte e vetëdijshme secila grimcë në univers për qënien e GJITHËSISË së saj -- GJITHËSIA nuk mund të humbasë njohurinë e saj për veten, as të bëhet në të vërtetë një atom, apo forcë e verbër, apo gjallesë e ulët. Disa njerëz, me të vërtetë, duke kuptuar se GJITHËSIA është me të vërtetë GJITHËSI, dhe gjithashtu duke pranuar se ata, njerëzit, ekzistonin, kanë nxituar në përfundimin se ata dhe GJITHËSIA ishin identik, dhe ata e kanë mbushur ajrin me thirrjet "UNË JAM ZOTI," për argëtimin e turmës dhe pikëllimin e të urtëve. Pretendimi i korpuskulës se: "Unë jam Njeriu!" do të ishte modeste në krahasim.

Por, çfarë është në të vërtetë Universi, nëse nuk është GJITHËSIA, ende e pa krijuar nga GJITHËSIA që ndau veten në fragmente? Çfarë tjetër mund të jetë - nga çfarë tjetër mund të bëhet? Kjo është pyetja madhështore. Le ta shqyrtojmë me kujdes. Këtu zbulojmë se këtu na vjen në ndihmë "Parimi i Korrespondencës" (shih Mësimin I.). Aksioma e vjetër Hermetike, "Si lart poashtu edhe poshtë", mund të vihet në përdorim në këtë pikë. Le të përpiqemi të marrim një paraqitje të shkurtër të funksionimit në planet më të larta duke i ekzaminuar ato vetë. Parimi i Korrespondencës duhet të zbatohet për këtë, si dhe për probleme të tjera.

Le të shohim! Në planin e tij të qënies, si krijon Njeriu? Epo, së pari, ai mund të krijojë duke bërë diçka nga materialet e jashtme. Por kjo nuk do të ndodhë, sepse nuk ka materiale jashtë GJITHËSISË me të cilat ai mund të krijojë. Epo, atëherë, së dyti, Njeriu pro-krijon ose riprodhon llojin e tij me anë të procesit të lindjes, i cili është vetë-shumëzimi i realizuar duke transferuar një pjesë të substancës së tij tek pasardhësit e tij. Por kjo nuk do bëjë, sepse GJITHËSIA nuk mund të transferojë ose zbresë një pjesë të vetes, as nuk

mund të riprodhojë ose shumëzojë veten - në radhë të parë do të kishte një marrje tej, dhe në rastin e dytë një shumëzim ose shtim në GJITHËSI, të dyja mendimet janë një absurditet. A nuk ka asnjë mënyrë të tretë në të cilën njeriu krijon? Po, ka - ai KRIJON MENDËRISHT! Dhe duke bërë këtë, ai nuk përdor materiale të jashtme, as nuk riprodhon veten, dhe megjithatë Shpirti i tij përshkon Krijimin Mendor.

Duke ndjekur Parimin e Korrespondencës, ne jemi të justifikuar të konsiderojmë se GJITHËSIA krijon Universin MENDËRISHT, në një mënyrë të ngjashme me procesin ku Njeriu krijon Imazhe Mendore. Dhe, këtu është ku raporti i Arsyes përputhet pikërisht me raportin e të Iluminuarve, siç shihet nga mësimet dhe shkrimet e tyre. Të tilla janë mësimet e Të Mëncurve. I tillë ishte Mësimi i Hermesit.

GJITHËSIA nuk mund të krijojë në asnjë mënyrë tjetër përveçse mendërisht, pa përdorur as material (dhe nuk ka asnjë për t'u përdorur), ose ndryshe duke riprodhuar veten (gjë që është gjithashtu e pamundur). Nuk ka shpëtim nga ky përfundim i Arsyes, i cili, siç thamë, pajtohet me mësimet më të larta të të Iluminuarve. Ashtu si ti, student, mund të krijosh një Univers tëndin në mentalitetin tënd, po ashtu GJITHËSIA krijon Universe në Mentalitetin e saj. Por Universi yt është krijimi mendor i një Mëndjeje të Fundme, ndërsa ai i GJITHËSISË është krijimi i një Pafundësie. Të dy janë të ngjashëm në lloj, por pafundësisht të ndryshëm në shkallë. Ne do të shqyrtojmë më nga afër procesin e krijimit dhe manifestimit ndërsa vazhdojmë. Por kjo është pika që duhet të fiksosh në mëndjen tënde në këtë fazë: Universi, DHE GJITHÇKA QË AI PËRMBAN, ËSHTË NJË KRIJIM MENDOR I GJITHËSISË. Vërtet, GJITHÇKA ËSHTË MËNDJE!

> "GJITHËSIA krijon në Mëndjen e saj të Pafundme Universe të panumërta, të cilat ekzistojnë për epoka të tëra Kohore - dhe megjithatë, për GJITHËSINË, krijimi, zhvillimi, rënia dhe vdekja e një milion Universesh është si koha e hapjes së një syri." - **Kybalion**

"Mëndja e Pafundme e GJITHËSISË është mitra e Universeve." - Kybalion

Parimi i Gjinisë (shih Mësimin I. dhe mësimet e tjera për të ndjekur) manifestohet në të gjitha planet e jetës, mendore materiale dhe shpirtërore. Por, siç e kemi thënë më parë, "Gjinia" nuk do të thotë "Seks", seksi është thjesht një manifestim material i gjinisë. "Gjinia" do të thotë "ngjashmëria me gjeneratën ose krijimin". Dhe sa herë që gjenerohet ose krijohet diçka, në çdo plan, Parimi i Gjinisë duhet të manifestohet. Dhe kjo është e vërtetë edhe në krijimin e Universeve.

Tani mos nxito në përfundimin se ne po mësojmë se ekziston një Zot ose Krijues mashkull dhe femër. Kjo ide është thjesht një shtrembërim i mësimeve të lashta mbi këtë temë. Mësimi i vërtetë është se GJITHËSIA, në vetvete, është mbi gjininë, siç është mbi çdo Ligj tjetër, duke përfshirë ato të Kohës dhe Hapësirës. Është ligji nga i cili rrjedhin ligjet dhe nuk u nënshtrohet atyre. Por kur GJITHËSIA shfaqet në planin e gjenerimit ose krijimit, atëherë ajo vepron sipas Ligjit dhe Parimit, sepse po lëviz në një plan më të ulët të Qënies. Dhe rrjedhimisht ajo manifeston Parimin e Gjinisë, në aspektin e saj mashkullor dhe femëror, në Planin Mendor, natyrisht.

Kjo ide mund të duket befasuese për disa prej jush që e dëgjoni këtë për herë të parë, por ju të gjithë e keni pranuar atë në mënyrë pasive në konceptet tuaja të përditshme. Ju flisni për Atësinë e Zotit, dhe Mëmën e Natyrës - të Zotit, Atit Hyjnor dhe Natyrës Nënë Universale - dhe kështu e keni pranuar instinktivisht Parimin e Gjinisë në Univers. A nuk është kjo kështu?

Por, mësimi Hermetik nuk nënkupton një dualitet të vërtetë - GJITHËSIA është NJË - Dy Aspektet janë thjesht aspekte të manifestimit. Mësimi është se Parimi Mashkullor i manifestuar nga GJITHËSIA qëndron, në një farë mënyre, veçmas krijimit aktual mendor të Universit. Ajo e projekton Vullnetin e saj drejt Parimit Femëror (i cili mund të quhet "Natyra") ku kjo e fundit fillon punën e vërtetë të evolucionit të Universit, nga "qëndrat e

thjeshta të veprimtarisë" në njeriun, dhe më pas dhe akoma më lart, të gjitha sipas Ligjeve të Natyrës të vendosura dhe të zbatuara me vendosmëri. Nëse preferon figurat e vjetra të mendimit, mund të mendosh për Parimin Mashkullor si ZOT, Atë, dhe për Parimin Femëror si NATYRA, Nënën Universale, nga mitra e së cilës kanë lindur të gjitha gjërat. Kjo është më shumë se një figurë e thjeshtë poetike e të folurit - është një ide e procesit aktual të krijimit të Universit. Por gjithmonë mbaj mënd, se GJITHËSIA është vetëm Një, dhe se në mëndjen e saj të pafundme Universi gjenerohet, krijohet dhe ekziston.

Mund të të ndihmojmë të marrësh idenë e duhur, nëse do të zbatosh Ligjin e Korrespondencës për veten dhe mëndjen tënde. Ti e di se pjesa Jote që ti e quan "Unë", në njëfarë kuptimi, qëndron veçmas dhe dëshmon krijimin e Imazheve mendore në mëndjen tënde. Pjesa e mëndjes tënde në të cilën gjenerimi mendor realizohet mund të quhet "Mua" në dallim nga "Unë" e cila qëndron veçmas dhe dëshmon dhe shqyrton mendimet, idetë dhe imazhet e "Mua". "Si lart, ashtu edhe poshtë", mbaj mënd, dhe dukuritë e një plani mund të përdoren për të zgjidhur gjëegjëzat e planeve më të larta ose më të ulëta.

A është çudi që Ti, fëmija, ndjen atë nderim instinktiv për GJITHËSINË, të cilën ndjenjë ne e quajmë "fe" - atë respekt dhe nderim për MËNDJEN E ATIT? A është çudi që, kur ti shqyrton veprat dhe mrekullitë e Natyrës, të pushtohesh nga një ndjenjë e fuqishme që i ka rrënjët larg në qënien tënde të brëndshme? Është MËNDJA E NËNËS së cilës po e shtyp nga afër, si një foshnjë në gji.

Mos bëj gabim të supozosh se bota e vogël që sheh rreth teje - Toka, e cila është thjesht një kokërr pluhuri në Univers - është vetë Universi. Ka miliona e miliona botë të tilla, dhe më të mëdha. Dhe ka miliona miliona Universe të tilla në ekzistencë në brëndësi Mëndjes së Pafundme të GJITHËSISË. Dhe madje edhe në sistemin tonë të vogël diellor ka rajone dhe plane të jetës shumë më të larta se yni, dhe qëniet në krahasim me të cilat ne të vdekshmit e kufizuar-me-tokën jemi si format e gjalla të jetës që banojnë në shtratin e oqeanit kur krahasohen me Njeriun. Ka qënie me fuqi dhe atribute më të larta sesa Njeriu

ka ëndërruar ndonjëherë që perënditë zotërojnë. E megjithatë këto qënie kanë qenë dikur si ty, dhe akoma më të ulëta - dhe ti do të jesh njësoj si ata, dhe akoma më lart, në kohë, sepse i tillë është Fati i Njeriut siç raportohet nga të Iluminuarit.

Dhe Vdekja nuk është e vërtetë, madje edhe në kuptimin Relativ - është veçse Lindja e një jete të re - dhe Ti do të vazhdosh, e vazhdosh, e vazhdosh, në plane më të larta e akoma më të larta të jetës, për shekuj me shekuj të kohës. Universi është shtëpia jote, dhe ti do të eksplorosh gjurmët e tij më të largëta përpara fundit të Kohës. Ti je duke banuar në Mëndjen e Pafundme të GJITHËSISË, dhe mundësitë e tua janë të pafundme, si në kohë ashtu edhe në hapësirë. Dhe në fund të Ciklit Madhështor të Eonëve, kur GJITHËSIA do të tërheqë në vete të gjitha krijimet e saj - ti do të shkosh me kënaqësi sepse atëherë do të jesh në gjëndje të njohësh të Gjithë Të Vërtetën e të qënit Një me GJITHËSINË. I tillë është raporti i të Iluminuarve - atyre që kanë avancuar mirë përgjatë Shtegut.

Dhe, ndërkohë, pusho e qetë dhe në paqe - ti je e sigurt dhe e mbrojtur nga Fuqia e Pafundme e MËNDJES ATË-NËNË.

> "Brenda mëndjes Atë-Nënë, fëmijët e vdekshëm janë në shtëpi." **-Kybalion**

> "Nuk ka asnjë që është pa baba, as pa nënë në Univers." **-Kybalion**

KAPITULLI 6

# PARADOKSI HYJNOR

> "Gjysmë të mënçurit, duke njohur jorealitetin krahasues të Universit, imagjinojnë se mund të kundërshtojnë Ligjet e tij - të tillë janë budallenjtë e kotë dhe mëndjemëdhenj, dhe ata thyhen nga shkëmbinjtë dhe copëtohen nga elementët për shkak të marrëzisë së tyre. Të mëncurit e vërtetë, duke ditur natyrën e universit, përdorin Ligjin kundër ligjeve; më i larti kundër të ulëtit; dhe me anë të Artit të Alkimisë shndërrojnë atë që është e padëshirueshme në atë që është e denjë, dhe kështu triumfojnë. Mjeshtëria nuk konsiston në ëndrrat, vizionet anormale dhe përfytyrimet ose jetën fantastike, por në përdorimin e forcave më të larta kundër më të ulëtave - duke ikur nga dhimbjet e planeve më të ulëta dhe duke vibruar në ato më të larta. Shndërrimi, jo mohimi mëndjemadh, është arma e Mjeshtrit." - Kybalion

Ky është Paradoksi i Universit, që rezulton nga Parimi i Polaritetit i cili manifestohet kur GJITHËSIA fillon të krijohet – vëri veshin sepse ai tregon dallimin midis gjysmëurtësisë dhe urtësisë. Ndërsa për GJITHËSINË E PAFUNDIME, Universi, Ligjet e tij, Fuqitë e tij, Jeta e tij, Fenomenet e tij, janë si gjërat e dëshmuara në gjëndjen e Meditimit ose Ëndrrës; megjithatë për gjithçka që është e Fundme, Universi duhet të trajtohet si Real, dhe jeta, dhe veprimi dhe mendimi, duhet të bazohen në të, në përputhje me rrethanat, edhe pse me një kuptim gjithnjë të së Vërtetës së Lartë. Secili sipas planit dhe ligjeve të veta. Nëse GJITHËSIA do të imagjinonte se Universi ishte vërtet Realitet, atëherë mjerë Universi, sepse atëherë nuk do të kishte shpëtim nga më i ulëti në më të lartin, hyjnorin - atëherë Universi do të bëhej një pike fikse dhe përparimi do të bëhej i pamundur. Dhe nëse njeriu, për shkak të gjysmë urtësisë, vepron dhe jeton dhe e mendon Universin thjesht si një ëndërr (të

ngjashme me ëndrrat e tij të fundme), atëherë ai me të vërtetë bëhet kështu për të, dhe si një që ecën në gjumë ai pengohet gjithnjë përreth dhe rrotull në një rreth, duke mos bërë asnjë përparim, dhe duke u detyruar në një zgjim më në fund për shkak të rënies së tij të mavijosur dhe gjakderdhjes mbi Ligjet Natyrore të cilat ai i shpërfilli. Mbaje mëndjen te Ylli, por lëri sytë të shikojnë hapat e tu, që të mos biesh në baltë për shkak të shikimit tënd lart. Kujto Paradoksin Hyjnor, që ndërsa Universi NUK ËSHTË, prapë AI ËSHTË. Mos harro gjithmonë Dy polet e së Vërtetës, Absoluten dhe Relativen. Kujdes nga Gjysmë të Vërtetat.

Ajo që Hermetistët e njohin si "Ligji i Paradoksit" është një aspekt i Parimit të Polaritetit. Shkrimet Hermetike janë të mbushura me referenca për shfaqjen e Paradoksit në shqyrtimin e problemeve të Jetës dhe Qënies. Mësuesit vazhdimisht paralajmërojnë nxënësit e tyre kundër gabimit të mospërfilljes së "anës tjetër" të çdo pyetjeje. Dhe paralajmërimet e tyre i drejtohen veçanërisht problemeve të Absolutes dhe Relatives, të cilat i hutojnë të gjithë studentët e filozofisë dhe që bëjnë që kaq shumë njerëz të mendojnë dhe të veprojnë në kundërshtim me atë që përgjithësisht njihet si "kuptim praktik". Dhe ne i paralajmërojmë të gjithë studentët që të jenë të sigurt se ata do ta kuptojnë Paradoksin Hyjnor të Absolutes dhe Relatives, që të mos ngatërrohen në baltën e Gjysmë të Vërtetës. Me këtë në funksion është shkruar ky mësim i veçantë. Lexoje me kujdes!

Mendimi i parë që i vjen njeriut që mendon pasi kupton të vërtetën se Universi është një Krijim Mendor i GJITHËSISË, është se Universi dhe gjithçka që ai përmban është thjesht një iluzion; një jorealitet; kundër së cilës ide revoltohen instinktet e tij. Por kjo, si të gjitha të vërtetat e tjera të mëdha, duhet të konsiderohet si nga pikëpamja Absolute ashtu edhe nga ajo Relative. Nga pikëpamja Absolute, natyrisht, Universi është në natyrën e një iluzioni, një ëndrre, një fantazmagorie, në krahasim me GJITHËSINË në vetvete. Ne e njohim këtë edhe në këndvështrimin tonë të zakonshëm, sepse ne flasim për botën si "një shfaqje kalimtare" që vjen dhe shkon, lind dhe vdes - sepse elementi i përhershmërisë dhe ndryshimit, fundshmërisë dhe

paqëndrueshmërisë, duhet të jetë gjithmonë i lidhur me idenë e një universi të krijuar kur është në kontrast me idenë e GJITHËSISË, pavarësisht se cilat mund të jenë bindjet tona në lidhje me natyrën e të dyjave. Filozofi, metafiziku, shkencëtari dhe teologu janë të gjithë dakord me këtë ide, dhe mendimi gjëndet në të gjitha format e mendimit filozofik dhe koncepteve fetare, si dhe në teoritë e shkollave përkatëse të metafizikës dhe teologjisë.

Pra, Mësimet Hermetike nuk e predikojnë josubstancialitetin e Universit në terma më të forta se ato më të familjarizuara për ty, megjithëse prezantimi i tyre i subjektit mund të duket disi më befasues. Çdo gjë që ka një fillim dhe një fund duhet të jetë, në një farë kuptimi, joreale dhe e pavërtetë, dhe Universi është nën rregull, në të gjitha shkollat e mendimit. Nga këndvështrimi Absolut, nuk ka asgjë të vërtetë përveç GJITHËSISË, pavarësisht se çfarë termash ne mund të përdorim për të menduar ose diskutuar temën.

Qoftë nëse Universi është krijuar nga Materia, apo qoftë një Krijim Mendor në Mëndjen e GJITHËSISË - ai është i paqëndrueshëm, i parezistueshëm, një gjë e kohës, hapësirës dhe ndryshimit. Ne duam që ti ta kuptosh plotësisht këtë fakt, përpara se të gjykosh konceptin Hermetik të natyrës mendore të Universit. Mendo për të gjitha konceptet e tjera dhe shiko nëse kjo nuk është e vërtetë për to.

Por këndvështrimi Absolut tregon vetëm njërën anë të figurës - ana tjetër është ajo Relative. E Vërteta Absolute është përcaktuar si "Gjërat ashtu siç mëndja e Zotit i njeh ato", ndërsa e vërteta Relative është "Gjërat sic arsyeja më e lartë e Njeriut i kupton ato". Dhe kështu ndërsa për GJITHËSINË Universi duhet të jetë joreal dhe iluzior, thjesht një ëndërr ose rezultat i meditimit, - megjithatë, për mëndjet e fundme që formojnë një pjesë të atij Universi dhe e shikojnë atë përmes aftësive të vdekshme, Universi është me të vërtetë shumë real, dhe duhet konsideruar kështu. Në njohjen e pikëpamjes Absolute, ne nuk duhet të bëjmë gabimin e injorimit ose mohimit të fakteve dhe

dukurive të Universit, ndërsa ato paraqiten në aftësitë tona të vdekshme - ne nuk jemi GJITHËSIA, mbaj mënd.

Për të marrë ilustrime të njohura, ne të gjithë e pranojmë faktin se materia "ekziston" për shqisat tona - do t'ia kalojmë keq nëse nuk e bëjmë. E megjithatë, edhe mëndjet tona të fundme e kuptojnë thënien shkencore se nuk ekziston diçka e tillë si materia nga pikëpamja shkencore - ajo që ne e quajmë Materie konsiderohet të jetë thjesht një grumbullim atomesh, të cilat ato vetë janë thjesht një grupim i njësive të forcës, të quajtura elektrone ose "ione", vibruese dhe në lëvizje të vazhdueshme rrethore. Ne godasim një gur dhe e ndiejmë ndikimin - duket se ai është i vërtetë, pavarësisht se e dimë se ai është thjesht ajo që kemi thënë më lart. Por mbaj mënd se këmba jonë, e cila ndjen ndikimin me anë të trurit tonë, është gjithashtu Materie, e përbërë kështu nga elektrone, dhe për këtë çështje kështu është edhe truri ynë. Dhe, në rastin më të mirë, nëse nuk do të ishte për shkak të Mëndjes sonë, ne nuk do ta njihnim fare këmbën ose gurin.

Dhe Përsëri, idealja e artistit ose skulptorit, të cilën ai po përpiqet ta riprodhojë në gur ose në telajo, duket shumë reale për të. Po kështu edhe personazhet në mëndjen e autorit; ose dramatatistit, të cilin ai kërkon ta shprehë në mënyrë që të tjerët t'i njohin ata. Dhe nëse kjo është e vërtetë në rastin e mëndjeve tona të fundme, cila duhet të jetë shkalla e Realitetit në Imazhet Mendore të krijuara në Mëndjen e Pafundësisë? Oh, miq, për të vdekshmit, ky Univers i Mentalitetit është me të vërtetë shumë i vërtetë - është i vetmi që mund ta njohim ndonjëherë, megjithëse ngrihemi nga plani në plan, gjithnjë e më lart në të. Për ta njohur ndryshe, vec përvojës aktuale, ne duhet të jemi GJITHËSIA vetë. Është e vërtetë se sa më lart ne të ngrihemi në shkallë - sa më afër "mëndjes së Atit" të arrijmë - aq më e dukshme bëhet natyra iluzore e gjërave të fundme, por jo derisa GJITHËSIA përfundimisht të na tërheqë në vetvete që vizioni aktual zhduket.

Pra, nuk duhet të ndalemi te veçoria e iluzionit. Përkundrazi, le të kërkojmë duke njohur natyrën reale të Universit, të kuptojmë ligjet e tij mendore dhe të përpiqemi t'i përdorim ato në efektin më të mirë në përparimin tonë lart

përgjatë jetës, ndërsa udhëtojmë nga plani në plan të qënies. Ligjet e Universit janë megjithatë "Ligjet e Hekurt" për shkak të natyrës mendore. Të gjitha, përveç GJITHËSISË, janë të lidhura prej tyre. Ajo që ndodhet në mëndjen e pafundme të GJITHËSISË është REALE në një shkallë të dytë pas vetë Realitetit që i është dhënë natyrës së GJITHËSISË.

Pra, mos u ndjeni të pasigurt ose të frikësuar - ne të gjithë mbahemi fort në MËNDJEN E PAFUNDME TË GJITHËSISË, dhe atje nuk ka asgjë për të na lënduar apo frikësuar. Nuk ka fuqi jashtë GJITHËSISË që të ndikojë tek ne. Kështu që ne mund të qëndrojmë të qetë dhe të sigurt. Ekziston një botë rehatie dhe sigurie në këtë realizim kur arrihet një herë. Pastaj "të qetë dhe paqësor ne flemë, të tundur në Djepin e Thellësive" - duke pushuar të sigurt në gjirin e Oqeanit të Mëndjes së Pafund, që është GJITHËSIA. Në GJITHËSI, me të vërtetë, "ne jetojmë, lëvizim dhe kemi qënien tonë".

Materia është megjithatë Materie për ne, ndërkohë që ne ndalemi në planin e Materies, megjithëse e dimë se është thjesht një grumbullim i "elektroneve", ose grimcave të Forcës, që vibrojnë me shpejtësi dhe rrotullohen rreth njëra-tjetrës në formimet e atomeve; atomet nga ana e tyre vibrojnë dhe rrotullohen, duke formuar molekula, të cilat nga ana e tyre formojnë masa më të mëdha të Materieve. As Materia nuk bëhet më pak Materie, kur ne ndjekim kërkimin akoma më tej, dhe mësojmë nga Mësimet Hermetike, se "Forca" e së cilës elektronet janë veçse njësi është thjesht një manifestim i Mëndjes së GJITHËSISË, dhe si çdo gjë tjetër në Univers është thjesht Mendore në natyrën e vet. Ndërsa jemi në planin e materies, ne duhet të njohim fenomenet e saj - ne mund ta kontrollojmë Materien (siç bëjnë të gjithë Mjeshtrit e shkallës më të lartë ose më të vogël), por ne e bëjmë këtë duke zbatuar forcat më të larta. Ne bëjmë një marrëzi kur përpiqemi të mohojmë ekzistencën e materies në aspektin relativ. Ne mund ta mohojmë zotërimin e saj mbi ne - dhe me të drejtë kjo - por nuk duhet të përpiqemi ta shpërfillim atë në aspektin e saj relativ, të paktën për aq kohë sa qëndrojmë në planin e saj.

As Ligjet e Natyrës nuk bëhen më pak konstante apo efektive, kur ne i dimë ato, po ashtu, të jenë thjesht krijime mendore. Ato janë në fuqi të plotë në plane të ndryshme. Ne i kapërcejmë ligjet më të ulëta, duke zbatuar ato akoma më të larta -- dhe në këtë mënyrë vetëm. Por ne nuk mund t'i shpëtojmë Ligjit ose të ngrihemi plotësisht mbi të. Asgjë përveç GJITHËSISË nuk mund t'i shpëtojë Ligjit - dhe kjo sepse GJITHËSIA është vetë LIGJ, nga e cila dalin të gjitha Ligjet. Mjeshtrit më të përparuar mund të fitojnë fuqitë që zakonisht u atribuohen perëndive të njerëzve; dhe ka grada të panumërta të qënies, në hierarkinë e madhe të jetës, qënia dhe fuqia e të cilave e kapërcen edhe atë të Mjeshtrave më të lartë midis njerëzve në një shkallë të paimagjinueshme nga të vdekshmit, por edhe Mjeshtri më i lartë dhe Qënia më e lartë, duhet t'i përulet Ligjit, dhe ji si Asgjë në syrin e GJITHËSISË. Kështu që nëse edhe këto Qënie më të larta, fuqitë e të cilave tejkalojnë edhe ato që u atribuohen nga njerëzit perëndive të tyre - nëse edhe këto janë të lidhura dhe i nënshtrohen Ligjit, atëherë imagjino supozimin e njeriut të vdekshëm, të racës dhe klasës sonë, kur ai guxon t'i konsiderojë Ligjet e Natyrës si "joreale!" vizionare dhe iluzore, sepse ai ndodh të jetë në gjëndje të kuptojë të vërtetën se Ligjet janë të natyrës Mendore, dhe thjesht Krijime Mendore të GJITHËSISË. Ato Ligje që GJITHËSIA synon të jenë Ligje të qeverisjes nuk duhet të shpërfillen ose të kundërshtohen. Për sa kohë që Universi do të zgjasë, do të qëndrojnë ato - sepse Universi ekziston në sajë të këtyre Ligjeve që formojnë kornizën e saj dhe që e mbajnë atë të bashkuar.

Parimi Hermetik i Mentalizmit, ndërsa shpjegon natyrën e vërtetë të Universit mbi parimin se gjithçka është Mendore, nuk ndryshon konceptet shkencore të Universit, Jetës ose Evolucionit. Në fakt, shkenca thjesht vërteton Mësimet Hermetike. Kjo e fundit thjesht mëson se natyra e Universit është "Mendore", ndërsa shkenca moderne ka mësuar se është "Materiale"; ose (në fund të fundit) se është "Energji" në analizën e fundit. Mësimet Hermetike nuk kanë asnjë faj për të gjetur me parimin bazë të Herbert Spencer, i cili postulon ekzistencën e një "Energjie të Pafundme dhe të Përjetshme, nga e cila rrjedhin të gjitha gjërat". Në fakt, Hermetikët vënë re në filozofinë e Spencerit deklaratën më të lartë të jashtme të funksionimit të Ligjeve Natyrore që janë shpallur ndonjëherë, dhe ata besojnë se Spenceri ka qënë një rimishërim i një filozofie

të lashtë që ka banuar në Egjiptin e lashtë mijëra vjet më parë, dhe i cili më vonë u mishërua si Heraklitus, filozof Grek që jetoi B. C. 500. Dhe ata e konsiderojnë deklaratën e tij për "Energjinë e Pafundme dhe të Përjetshme" si direkte në linjën e Mësimeve Hermetike, gjithmonë me shtimin e doktrinës së tyre se "Energjia" e tij është Energjia e Mëndjes së GJITHËSISË. Me Master-Çelësin e Filozofisë Hermetike, studenti i Spencer-it do të jetë në gjëndje të zhbllokojë shumë dyer të koncepteve të brëndshme filozofike të filozofit të madh Anglez, puna e të cilit tregon rezultatet e përgatitjes së mishërimeve të tij të mëparshme. Mësimet e tij në lidhje me Evolucionin dhe Ritmin janë pothuajse në përputhje të përsosur me Mësimet Hermetike në lidhje me Parimin e Ritmit.

Pra, studenti i Hermetikës nuk duhet të lërë mënjanë asnjë nga pikëpamjet e tij të dashura shkencore në lidhje me Universin. Gjithçka që atij i kërkohet të bëjë është të kuptojë parimin themelor " GJITHËSIA është Mëndje; Universi është Mendor - i mbajtur në mëndjen e GJITHËSISË".

Ai do të zbulojë se gjashtë nga Shtatë Parimet e tjera do të "përshtaten" në njohuritë e tij shkencore, dhe do të shërbejnë për të nxjerrë në pah pika të errëta dhe për të hedhur dritë në qoshet e errëta. Kjo nuk është për t'u çuditur, kur kuptojmë ndikimin e mendimit Hermetik të filozofëve të hershëm të Greqisë, mbi themelet e mendimit të të cilëve mbështeten kryesisht teoritë e shkencës moderne. Pranimi i Parimit të Parë Hermetik (Mentalizmi) është e vetmja pikë madhështore dallimi midis Shkencës Moderne dhe studentëve Hermetikë, dhe shkenca gradualisht po shkon drejt pozicionit Hermetik në kërkimin e saj në errësirë për një rrugëdalje nga Labirinti në të cilin ajo është endur në kërkimin e saj për Realitetin.

Qëllimi i këtij mësimi është të ngulisë në mëndjet e studentëve tanë faktin se, në të gjitha synimet dhe qëllimet, Universi dhe ligjet e tij dhe dukuritë e tij, janë po aq REALE, për aq sa Njeriu është i merakosur, ashtu siç ato do të ishin nën hipotezat e Materializmit ose Energjisë.

Sipas çdo hipoteze, Universi në aspektin e tij të jashtëm është në ndryshim, rrjedhshëm dhe kalimtar - dhe për këtë arsye i lirë nga përmbajtja dhe realiteti. Por (vëre polin tjetër të së vërtetës) nën të njëjtat hipoteza, ne jemi të detyruar të VEPROJMË DHE JETOJMË sikur gjërat kalimtare të ishin reale dhe thelbësore. Me këtë diferencë, gjithmonë, midis hipotezave të ndryshme - që sipas pikëpamjeve të vjetra Fuqia Mendore u injorua si Forcë Natyrore, ndërsa nën Mentalizëm ajo bëhet Forca më Madhështore Natyrore. Dhe ky diferencim i vetëm e revolucionon Jetën, për ata që e kuptojnë Parimin dhe ligjet dhe praktikën që rrjedhin prej saj.

Pra, më në fund, të gjithë ju studentë, kuptojeni avantazhin e Mentalizmit, dhe mësoni të njihni, përdorni dhe zbatoni ligjet që rrjedhin prej saj. Por mos iu nënshtroni tundimit që, siç Kybalion thotë, i kapërcen gjysëm të mënçurit dhe që i bën ata të hipnotizohen nga jorealiteti i dukshëm i gjërave, me pasojë që ata enden si njerëz të ëndrrave që banojnë në një botë ëndrrash, duke injoruar punën praktike dhe jetën e njeriut, me përfundimin se "ata janë të thyer kundër shkëmbinjve dhe të copëtuar nga elementët, për shkak të marrëzisë së tyre". Përkundrazi, ndiqni shembullin e të mënçurve, për të cilin pohon i njëjti autoritet, "përdorni Ligjin kundër ligjeve; më të lartën kundër më të ulëtave; dhe me anë të Artit të Alkimisë shndërroni atë që është e padëshirueshme në atë që është e denjë, dhe kështu triumfoni". Duke ndjekur autoritetin, le të shmangim gjysmë urtësinë (që është marrëzi) e cila injoron të vërtetën se: "Mjeshtëria nuk konsiston në ëndrrat, vizionet dhe imagjinatat ose jetesën fantastike, por në përdorimin e forcave më të larta kundër më të ulëtave – duke shmangur dhimbjet e planeve të poshtme dhe duke vibruar në ato më të larta." Mos harroni gjithmonë, student, se "Shndërrimi, jo mohimi mëndjemadh, është arma e Mjeshtrit". Citimet e mësipërme janë nga Kybalion dhe janë të denja për t'u përkushtuar në kujtesë nga studenti.

Ne nuk jetojmë në një botë ëndrrash, por në një Univers i cili ndonëse relativ, është real për sa i përket jetës dhe veprimeve tona. Detyra jonë në univers nuk është të mohojmë ekzistencën e tij, por të JETOJMË, duke përdorur Ligjet për t'u ngritur nga më e ulëta në më e lartën - duke jetuar, duke bërë më të mirën që ne mundemi në rrethanat që krijohen çdo ditë, dhe duke jetuar, aq

sa është e mundur, për idetë dhe idealet tona më të mëdha. Kuptimi i vërtetë i jetës nuk është i njohur për njerëzit në këtë plan nëse, në të vërtetë, për ndonjë - por autoritetet më të larta dhe vetë intuitat tona, na mësojnë se ne nuk do të gabojmë duke jetuar sipas më të mirës që kemi tek ne, aq sa është e mundur, dhe duke realizuar tendencën Universale në të njëjtin drejtim, pavarësisht nga dëshmitë e dukshme për të kundërtën. Ne jemi të gjithë në shteg - dhe rruga të çon lart, me vende të shpeshta pushimi.

Lexoni mesazhin e Kybalionit - dhe ndiqni shembullin e "të mënçurve" - duke shmangur gabimin e "gjysmë të mënçurve" që humbasin për shkak të marrëzisë së tyre.

KAPITULLI 7

# "GJITHËSIA" NË GJITHÇKA

"Ndërsa Gjithçka është në GJITHËSI, është po aq e vërtetë se GJITHËSIA është në Gjithçka. Për atë që e kupton me të vërtetë këtë të vërtetë ka ardhur njohuri madhështore." -Kybalion

Sa shpesh e kanë dëgjuar shumica e njerëzve të përsëritet thënia se Hyjnia e tyre (e quajtur me shumë emra) ishte "Gjithçka në Gjithçka" dhe sa pak ata kanë dyshuar për të vërtetën e brëndshme okulte të fshehur nga këto fjalë të shqiptuara pa kujdes? Shprehja e përdorur zakonisht është një mbijetesë e Maksimit të lashtë Hermetik të cituar më sipër. Siç Kybalion thotë: "Për atë që e kupton me të vërtetë këtë të vërtetë, i ka ardhur njohuri madhështore." Dhe, duke qënë kështu, le të kërkojmë këtë të vërtetë, kuptimi i së cilës do të thotë kaq shumë. Në këtë deklaratë të së vërtetës - në këtë Maksim Hermetik - fshihet një nga të vërtetat më madhështore filozofike, shkencore dhe fetare.

Ne iu kemi dhënë Mësimin Hermetik në lidhje me Natyrën Mendore të Universit - të vërtetën se "Universi është Mendor – mbajtur në Mëndjen e GJITHËSISË". Siç Kybalion thotë, në pasazhin e cituar më sipër: "Gjithçka është në GJITHËSI". Por vini re edhe deklaratën e ndërlidhur, se: "Është po aq e vërtetë që GJITHËSIA është në GJITHËSI". Kjo deklaratë në dukje kontradiktore është e pajtueshme sipas Ligjit të Paradoksit. Për më tepër, ajo është një deklaratë e saktë Hermetike e marrëdhënieve që ekzistojnë midis GJITHËSISË dhe Universit të tij Mendor. Ne kemi parë se si "GJITHËSIA është në GJITHËSI" - tani le të shqyrtojmë aspektin tjetër të subjektit.

Mësimet Hermetike janë në kuptimin se GJITHËSIA është e pashmangshme ("e mbetur brënda; e natyrshme; banon në brëndësi") në Universin e saj dhe në çdo pjesë, grimcë, njësi ose kombinim, në brëndësi të Universit. Kjo

deklaratë zakonisht ilustrohet nga Mësuesit duke iu referuar Parimit të Korrespondencës. Mësuesi e udhëzon nxënësin të krijojë një Imazh Mendor të diçkaje, një personi, një ideje, diçkaje që ka një formë mendore, shembulli i preferuar është ai i autorit ose dramaturgut që krijon një ide për personazhet e tij; ose një piktor ose skulptor që krijon një imazh të një ideali që ai dëshiron ta shprehë me artin e tij. Në secilin rast, studenti do të zbulojë se ndërsa imazhi ka ekzistencën dhe qënien e tij, vetëm në brëndësi të mëndjes së tij, megjithatë ai, studenti, autori, dramaturgu, piktori ose skulptori, është, në njëfarë kuptimi, imanent në; duke mbetur në brëndësi; ose duke qëndruar në brëndësi të imazhit mendor gjithashtu. Me fjalë të tjera, i gjithë virtyti, jeta, shpirti, realiteti në imazhin mendor rrjedh nga "mëndja imanente" e mendimtarit. Konsideroje këtë për një moment, derisa të kapet ideja.

Për të marrë një shëmbull modern, le të themi se Otello, Lago, Hamlet, Lear, Richard III, ekzistonin thjesht në mëndjen e Shekspirit, në kohën e konceptimit apo krijimit të tyre. E megjithatë, Shekspiri ekzistonte gjithashtu brënda secilit prej këtyre personazheve, duke u dhënë atyre vitalitetin, shpirtin dhe veprimin e tyre. I kujt është "shpirti" i personazheve që ne i njohim si Micawber, Oliver Twist, Uriah Heep - është Dikens, apo secili prej këtyre personazheve ka një shpirt personal, të pavarur nga krijuesi i tyre? A ka Afërdita e Medicit, Sistine Madonna, Apollo Belvidere, shpirtra dhe realitet të tyren, apo përfaqësojnë fuqinë shpirtërore dhe mendore të krijuesve të tyre? Ligji i Paradoksit shpjegon se të dy propozimet janë të vërteta, të vështruara nga këndvështrimi i duhur. Mikawber është edhe Mikawber, por edhe Dikens. Dhe, përsëri, ndërsa Micawber mund të thuhet të jetë Dickens, megjithatë Dickens nuk është identik me Mikawber. Njeriu, si Mikawber, mund të thërrasë: "Shpirti i Krijuesit tim është i natyrshëm brënda meje - dhe megjithatë unë nuk jam AI!" Sa e ndryshme kjo nga e gjysmë vërteta tronditëse e shpallur me kaq zhurmë nga disa gjysëm të mënçur, të cilët mbushin ajrin me thirrjet e tyre të zhurmshme: "Unë jam Zoti!" Imagjino të gjorin Mikawber, ose tinëzarin Uriah Heep, duke qarë: "Unë jam Dikens"; ose disa nga turmat e ulëta në një nga dramat e Shekspirit, duke shpallur me elokuencë se: "Unë jam Shekspiri!" GJITHËSIA është në krimbin e tokës, dhe megjithatë krimbi i tokës është larg nga të qënit GJITHËSIA. Dhe ende çudia mbetet, se

